# MANIFESTIMI I MEVLUDIT

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut xhel-le sha`nuhu i cili na krijoi në formën më të bukur, na udhëzoi në fenë e vërtetë dhe të vetme të pranuar, na e shpalli Kur`anin udhërrëfyes dhe na e dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem mësues, Përshëndetjet tona të përzemërta, qofshin mbi vulën e Pejgamberisë, të Dërguarit të Fundit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, mbi familjen e tij të ndershme, mbi shokët e tij të sinqertë dhe mbi të gjithë muslimanët, të cilët e kanë ndjekur rrugën e Islamit, janë duke e ndjekur dhe do ta ndjekin atë, deri në Ditën e Gjykimit.

Nga mëshira e Allahut xhel-le sha`nuhu ndaj robërve të Tij, është që Ai dërgoi për njerëzit, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem pejgamber, i cili është i dërguar si mëshirë për të gjitha krijesat, e ne me këtë rast, shprehim gëzimin tonë për ardhjen e kësaj mëshire nga ana e Allahut xhel-le sha`nuhu.

Është e vërtetë se gëzimi shprehet në mënyra dhe forma të ndryshme, pasi besimtari i vërtetë e ndjen në zemrën e vet dashurinë për atë Pejgamber, i cili na mësoi udhëzimin dhe fenë, devotshmërinë dhe

pastërtinë, i cili do të jetë ndërmjetësues për besimtarët në Ditën e Gjykimit. Vet Zoti na obligon në shumë ajete Kuranore që t`i nënshtrohemi atij.

Muslimanët, për lindjen e kësaj krijese të mrekullueshme, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kanë organizuar kremtime dhe ndeja për të përkujtuar mrekullinë që ka dërguar Allahu xhel-le sha`nuhu për ta, andaj, çdo kund në rruzullin tokësor, në çdo vend dhe në çdo periudhë, është manifestuar lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ky manifestim, si zakonisht, ka qenë i shoqëruar me leximin e poezive dhe recitaleve mbi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, duke shpërndarë lëmoshë, duke shtruar ushqim për njerëzit dhe duke përkujtuar jetën dhe mesazhin e tij.

Mevludi ka qenë një formë përmes së cilës i kanë tubuar njerëzit për t`i njoftuar ata me jetën dhe biografinë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ngase kjo metodë nuk është në kundërshtim me sheriatin Islam. E si të largohet dhe mënjanohet nga jeta jonë mjeti i cili na informon dhe na ofron me jetën e tij?!

Mevludi ka qenë mjet shumë efikas për përcjelljen e thirrjes Islame nëpër vendbanime të ndryshme, pasi në çdo shtëpi ka pasur organizime të tilla dhe përmes kësaj, është ruajtur feja dhe interpretimi i saj, si dhe përpos leximit të poezive, gjithashtu është lexuar Kur`an, janë dërguar salavate mbi të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, janë sqaruar ndodhi nga jeta e tij, si dhe janë parashtruar pyetje të ndryshme të cilat u kanë interesuar njerëzve, dhe kështu kanë qenë të tubuar në një vend dhe ka pasur atmosferë fetare në shtëpi, mbi të gjitha fëmijët vazhdimisht e kanë mbajtur në mend se në shtëpitë e tyre është kremtuar diçka, me çka është mbjellë në zemrat e tyre dashuri ndaj fesë dhe jetës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Po ashtu, në kohën e komunizmit, kur shteti ka kryer një presion të paparë ndaj mësimeve dhe zhvillimeve fetare, ku edhe me dhunë janë mbyllur xhamitë dhe mektebet, mevludi ka luajtur një rol kyç në mbrojtjen e identitetit fetar në trojet tona, pasi në atë periudhë, kanë qenë të ndaluara tubimet publike, ndërsa kanë qenë të lejuara vetëm organizimet private nëpër shtëpia, edhe atë me leje të shtetit, ku në këtë mënyrë duke i bindur organet shtetërore se

bëhet fjalë thjeshtë për një adet fetar, kanë arritur të sigurojnë leje për mbajtjen e tubimit të tillë, që të mund të përcjellin mësimet Islame tek popullata dhe gjeneratat e reja dhe të mos humben gjurmët e fesë.

Porse, me kalimin e kohës, ka filluar të kontestohet ligjshmëria e Mevludit nga disa individë, duke e kundërshtuar atë si një lloj risie e cila është jo Islame dhe e cila rrënon parimet e fesë, e kjo ka shkaktuar debate të mëdha në rrethin e myslimanëve, duke shkaktuar edhe mosmarrëveshje në mesin e tyre. Këto debate të tilla na përcjellin gjatë çdo viti kur vjen periudha e muajit të *Rebi`ul-Evelit*, muaj në të cilin edhe shënohet lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Por, më e dobishme, do të kishte qenë që energjia e këtyre debateve, të drejtohet ndaj anomalive dhe fenomeneve negative që gjenden në shoqëri, si droga, alkooli, bixhozi, amoraliteti e shumë të tjera, ose edhe të thirren në fenë Islame popujt që nuk janë mysliman, sesa të harxhojmë energjinë dhe kohën duke u munduar të kundërshtojmë disa çështje në praktikën e myslimanëve, e cila ka hasur në mesin e dijetarëve mysliman në më shumë se një mendim dhe se meseleja e tillë, lë hapësirë për më shumë se një pikëpamje.

Andaj, në vijim, ne do të paraqesim arsyet dhe argumentet tona, në të cilat mbështetemi për lejueshmërinë e organizimit dhe manifestimit me rastin e lindjes së Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si dhe leximit të poezive për nderë të tij.

Që në fillim të potencojmë se ne nuk e detyrojmë askënd që të festojë dhe të manifestojë lindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe nuk i themi askujt që të pranojë me çdo kusht atë që themi ne, porse themi se duhet t`a marrin çështjen me mirëkuptim dhe të kuptojnë se edhe ata që e praktikojnë një manifestim të tillë, nuk e bëjnë atë nga hamendja, porse ka argumente në të cilat mbështeten. Në këtë mënyrë duhet të shuajmë mosmarrëveshjet në mesin tonë dhe të jemi tolerant ndaj njëri-tjetrit, edhe pse kemi mendime të ndryshme. Vet shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë pasur mendime dhe qasje të ndryshme për çështje të caktuara, porse kjo nuk u ka dhënë atyre të drejtën që të akuzojnë, të ofendojnë dhe të luftojnë tjetrin i cili ka pasur mendim të kundërt.

Kështu që, duhet të tërheqim gjuhën mbrapa kur është fjala për akuza, sepse sot shumë njerëz akuzojnë hoxhallarë të ndryshëm, duke i etiketuar si njerëz të cilët këndojnë vetëm mevlude, në mënyrë për t`i bërë cak për tallje, porse, në vijim, do të tregojmë se këtë mevlud të cilin ata e përqeshin, e kanë lejuar një numër i madh i dijetarëve botërorë, të cilët edhe sot e kësaj dite janë referencë dhe përmenden me mirënjohje dhe respekt nga të gjithë dijetarët.

Ne po ashtu, nuk pohojmë se Mevludi është prej obligimeve dhe detyrimeve Islame që janë të kategorisë farz apo vaxhib, po as edhe sunet i dëshmuar dhe konfirmuar, porse themi se është e lejuar (mubah), ku personi i cili e realizon duke pasur synim kënaqësinë e Zotit, shpërblehet, kurse ai i cili nuk e kryen, nuk ndëshkohet e as që qortohet.

Asnjëherë askush nga muslimanët nuk ka pohuar se shënimi i ditëlindjes së Pejgamberit është obligim fetar (farz), përkatësisht ibadet i urdhëruar. Përkundrazi, është bindje dominuese te muslimanët se kjo është vetëm një traditë e mirë, si një mënyrë më e rëndomtë e shprehjes së dashurisë dhe respektit ndaj Pejgamberit të madh, ndaj jetës dhe veprës së

tij. Edhe pse Mevludi në vete nuk është ibadet, porse në brendësinë e saj, ngërthen ibadete siç janë leximi i Kur`anit, dërgimi i salavateve, shpërndarja e ushqimit, ligjërimi dhe tregimi mbi jetën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ibadeti dhe aktiviteti Islam, kanë dallim në mes vete, sepse ne nuk pohojmë se mevludi është ibadet në vete, porse është një aktivitet sikur që janë aktivitetet e ndryshme fetare, si tribunat, garat kur`anore, kurset e ndryshme, koncertet islame, ilahijet me video, incizimi i derseve, shpërndarja e pamfleteve me këshilla, të gjitha janë gjëra të shpikura më vonë dhe janë metoda të reja që nuk kanë qenë në kohën e shpalljes, por janë ndërfutur më pas si pjesë e aktiviteteve Islame dhe përhapjes së Islamit.

Ne vërejmë sot se shumë hoxhallarë shkojnë nëpër restorante ku manifestohen dasma islame, akika e raste tjera, ku këndojnë ilahije për të cilat marrin para të shumta dhe këtë nuk e kritikojnë dhe nuk e shohin si ndonjë pengesë apo risi të shëmtuar, edhe pse kjo formë nuk ka qenë në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kurse nga ana tjetër luftojnë mevludin dhe e kundërshtojnë atë, kurse nuk ka asnjë dallim në mes ilahive dhe mevludit,

pasi që të dyja janë recitale përmes së cilës bëhet lavdërimi i ndonjë elementi fetarë.

Kështu që, në vijim do të ndalemi në disa keqkuptime që janë përhapur në lidhje me mevludin dhe largimin e atyre keqkuptimeve. Por, duhet të lexohet artikulli me vëmendje, me gjakftohtësi dhe pa emocion, që të mund të hapen portat e të kuptuarit dhe të largohen keqkuptimet dhe etiketimet.

**E para, është pretendimi se 12 Rebiul Evel, nuk është data e lindjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe se nuk është e vërtetuar saktësisht se kur është lindur ai?**

Në këtë pretendim, do të përgjigjemi me atë se sipas shumicës së historianëve, siç janë Ibni Is`haku, Bejhekiu, Ibni Ethiri, Ibni Kethiri, Nedeviu, Muhamed Gazaliu dhe i shumicës së historianëve të cilët kanë shkruar mbi jetën e tij, thonë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lindur më 12 Rebiul Evel, andaj, mbështetja jonë është mbi

fakte historike të cilën e kanë shënuar historianët musliman[1].

**Disa thonë se ajo është dita në të cilën ai ka vdekur, andaj, gëzimi për këtë ditë, e ka kuptimin sikur gëzohemi për vdekjen e tij!!**

Ne u themi se për vdekjen e tij mund të gëzohet vetëm pabesimtari dhe hipokriti, kurse besimtari musliman, gëzohet për lindjen dhe ardhjen e tij në këtë botë, kështu që çdokush do të përgjigjet në bazë të qëllimeve që ka pasur.

Këtij arsyetimi i përgjigjet shumë qartë dijetari i madh, eksperti i hadithit, Xhelaludin es-Sujutiu, i lindur në vitin 849 hixhri, në librin e tij “El-Havi lil fetava” faqe 193, duke thënë: “Padyshim se lindja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është begatia me e madhe që Allahu na ka dhuruar, e vdekja e tij është fatkeqësia me e madhe për ne. Vërtetë sheriati Islam na nxit neve që të shprehim

---

[1] Ibni Kethiri në “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, vëll.4, fq.270, Hixhër, botimi i parë, 1997, sjell një hadith, të cilin e përcjell Ibni Ebi Shejbe, se Ibni Abasi dhe Xhabiri radijallahu anhuma kanë thënë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka lindur më 12 Rebiu`l-Evel;

gëzim për begatinë e Allahut xhel-le sha`nuhu, ndërsa durim dhe qetësi në fatkeqësi. Mu për këtë sheriati Islam urdhëron që të theret kurban për atë që ka lindur, me qëllim që të shprehet gëzimi dhe falënderimi, kurse na ka ndaluar të vajtojmë dhe të dëshpërohemi duke i humbur shpresat ne Zotin xhel-le sha`nuhu".

**Pretendimi i radhës, është se mevludin e paska shpikur një Dervish Shiitë, e jo muslimanët Sunij?**

Edhe ky pretendim është i gabuar, sepse Mevludin nuk e shpiku një dervish shiit i devijuar, por manifestimin e organizuar të ditëlindjes së Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e filloi sundimtari i Mosulit, Mudhaferudin Kevkeberi, i cili vdiq në vitin 630 hixhri, për të cilin, imam Dhehebiu, një dijetarë i madh i hadithit, në librin e tij "Tarihul Islam", për Mudhaferin, dhëndrin e Salahudin Ejjubit, burri i motrës së Ejjubit, thotë: "Ai ishte i madh, i guximshëm, i drejtë dhe njeri historik për ehlu sunetin dhe xhematin".

Si dhe në librin "Sijeru A`lam en-Nubela", vëll.22, fq.334-337, thotë lëvdata për Mudhaferin, dhe

përmend se ai është i pari që bëri Mevludin, ku përfundon me fjalët: “Ishte Modest, sunit i mirë, i cili i do muhadithët dhe fekihët. Vdiq në vitin 630 h.”.

Po ashtu, Hafidh Ibni Kethiri, në librin “El Bidaje ve`n-Nihaje”, vëll.17, fq.205, thotë: “Allahu e shpërbleftë Mudhaferin, ai ishte i pari i cili shpiku Mevludin, për këtë ai organizoj një festim të madh. Ka bërë mevlud në *Rrebi'ul-evvel* dhe e ka celebruar ditëlindjen e Pejgamberit, ka qenë trim, i mençur, i drejtë dhe i ditur. Allahu e mëshiroftë dhe i dhuroftë shpërblimin më të mirë”.

E shohim se dy dijetarë të mëdhenj të Umetit, imam Dhehebiu dhe imam Ibni Kethiri, që të dy nxënës të Ibni Tejmijes, e kanë lavdëruar shpikësin e manifestimit të Mevludit, e nuk e kanë kritikuar atë duke e etiketuar si shiit dhe i devijuar siç veprohet sot.

Pra, mevludi ashtu siç është vepruar në atë kohë, edhe sot shërben vetëm si manifestim i gëzimit tonë për lindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e askush nuk ka të drejtë të na kufizojë gëzimin. Sidomos, kur të marrim parasysh ajetet, në

të cilat Allahu xhel-le sha`nuhu urdhëron që të tregojmë gëzimin tonë dhe të flasim mbi mirësitë e Tij të pakufishme.

Thotë Allahu xhel-le sha`nuhu në Kur`an, në suren Ali Imran, ajeti 164: "**LEKAD MENNALLAHU ALE`L-MU`MININE IDH BEATHE FIHIM RESULEN MIN ENFUSIHIM...", "All-llahu u ka dhënë besimtarëve një dhuratë të madhe kur u solli një të dërguar nga mesi i tyre i cili ua lexon shpalljet e Tij i pastron nga gjynahet dhe u mëson librin (Kur'anin) e urtësinë edhe pse më parë ata ishin në rrugë të gabuar"**.

Po ashtu thotë në suren Haxh, ajeti 32: "**DHALIKE VE MEJ JUADHIM SHEA IRALLAHI FEINNEHA MIN TEKVAL-KULUB". "Kjo është kështu! E kush madhëron shenjat e All-llahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave".**

Nuk ka dyshim se shfaqja e Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është prej shenjave më të mëdha të Allahut dhe begative të Tij në këtë botë dhe se Allahu xhel-le sha`nuhu na njofton me këtë ajet se

madhërimi dhe celebrimi i lindjes së tij është nga shenjat e devotshmërisë.

Po ashtu thotë në suren Junus, ajeti 58: “**KUL BI FADLILAHI VE BI RAHMETIHI FE BI DHALIKE FEL JEFREHUU HUVE HAJRUN MIMMA JEXHMEUN”. “Thuaj: “Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t’i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata”.**

Shumica e komentuesve të Kur’anit thonë se mëshira (rahmeh) që është theksuar në këtë ajet në fakt është Muhammedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem të cilin Allahu xhel-le sha`nuhu edhe në vende të tjera e quan me emrin *Rahmet.*

Alusi në tefsirin e tij “Ruhul Meani”, vëllimi 11, fq.141, në koment të këtij ajeti, thotë se nga Ibni Abasi r.a. përcillet që ka thënë: “Mirësia e Allahut xhel-le sha`nuhu është dituria, kurse mëshira e Tij (Rahmeti) është i Dërguari i Allahut Sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem”.

Kurse Imam Rraziu, në tefsirin e tij “Mefatih’ul-Gajb”, në komentin e ajetit 107 të sures Enbija,

thotë: “Është detyrë e myslimanëve të gëzohen për shkak të paraqitjes së Muhammedit”.

Nga ky ajet qartë vërehet se Allahu xh.sh na urdhëroi që t’i gëzohemi begatisë dhe mëshirës së Tij, sepse përmes gëzimit ekspozohen simptomat e falënderimit ndaj Allahut xhel-le sha`nuhu. Përderisa porosia profetike është që besimtari Islam edhe në rastet kur merr pjesë në ndonjë gëzim të vëllait të tij të shpalosë shenjat e gëzimit, edhe nëse në vete ka shqetësime, si dhe në të kundërtën kur të marrë pjesë në ndonjë pikëllim të vëllait të tij, duhet t`i paraqes shenjat e dëshpërimit, edhe nëse ai vetë është i gëzuar, atëherë do të ishte më me përparësi që shenjat e gëzimit të shpalosen dhe demonstrohen në çështjet që ndërlidhen drejtpërdrejtë me të.

Meqë ajeti Kur’anor, në mënyrë imperative na urdhëron të gëzohemi për begatitë dhe mëshirën e Allahut xhel-le sha`nuhu dhe në anën tjetër nuk ka dilemë mes dijetarëve islamë se, i Dërguari i Allahut sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, është begatia dhe mëshira më e madhe jo vetëm për muslimanët, por për mbarë njerëzimin dhe, jo vetëm kaq, por është mëshirë për të gjitha botët, botën njerëzore, botën e

xhinëve, botën bimore, botën shtazore etj, pra për të gjitha krijesat.

Sepse kështu e etiketoi vet Zoti i gjithësisë, i cili i tha në suren Enbija në ajetin 107: “**VE MA ERSELNAKE IL-LA RAHMETE`L-LIL ALEMIN” “Ne nuk të dërguam për tjetër, vetëm se mëshirë për të gjitha botët”.**

Nga kjo përfitohet fakti se gëzimi për të Dërguarin e Allahut sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem është çështje e kërkuar në çdo kohë, për çdo begati dhe për çdo mirësi, por ky gëzim shtohet çdo ditë të hënë, çdo vit në muajin *Rebiul Evvel*, për shkak të rastit që shënon koha. Mu për këtë dijetari i mirënjohur bashkëkohor Muhammed Muteveli Sha’ravi në librin e tij “Maidetul Fikril Islamijj” faqe 295, thotë: “Kur i gjithë njerëzimi janë gëzuar me ardhjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë botë, po ashtu janë gëzuar të gjitha krijesat, bimët, xhinët, bota inorganike për lindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pse vallë ne të mos gëzohemi dhe të festojmë ditëlindjen e tij?!”.

Në kontekst të kësaj dijetari i famshëm hafidh Shemsudin Es-Sehavi thotë një thënie shumë të

fuqishme që është: “Sikur prej kësaj dite të mos kishte asnjë të mirë tjetër përveç britmës dhe hidhërimit të djallit, si dhe gëzimit të besimtarëve dhe myslimanëve, do të mjaftoje manifestimi për këtë ditë”.

Kjo thënie është e inspiruar nga përcjellja se Iblisi ka vajtuar dhe qarë në katër raste: “Kur u mallkua, të dytën herë kur u dëbua (nga qielli), të tretën herë kur ka lindur Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe herën e katërt kur është shpallur sureja Fatiha”. Këtë e shënon Ibni Kethiri.[2]

Gjithashtu, Allahu xh. sh. Thotë në suren Ibrahim, ajeti 5: “**VE DHEKKIRHUM BI EJJAMIL-LAH”. “… dhe përkujtoju atyre Ditët e All-llahut..”.**

Nga ajeti kur’anor shohim se Allahu xhel-le sha`nuhu vetë tregon se ekzistojnë ditë të veçanta, për të cilat lidhen ngjarje të veçanta dhe i urdhëron Musait a.s. t’i përmend ato ditë të Allahut. Vallë, a nuk është ditë e veçantë dhe e zgjedhur, dita kur u

---

[2] Ibni Kethiri, “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, vëll.3, fq.391;

lind mëshira e botëve, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

E nëse jemi të obliguar t`i kujtojmë ato gjëra që kanë ndodhur me Musaun a.s. atëherë përse të mos i kujtojmë ato gjëra që i kanë ndodhur Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

Ibni Kethiri, në Tefsirin e tij, vëllimi i 2-të, faqe 523, na e bënë të ditur se me nocionin përkujto "ditët e Allahut" ka për qëllim begatitë dhe mirësitë e Allahut xhel-le sha`nuhu dhe këtë koment e përcjell edhe prej Ibni Abasit r.a. dhe Ubej b. Ka`bit r.a.

Kurse Kurtubiu në Tefsirin e tij, shënon prej Ibni Abasit r.a. i cili thotë se nocioni **"bi ej-jamil-lahi**" janë për qëllim begatitë dhe fitoret, sepse begatitë në gjuhën arabe mund të quhen ndryshe edhe me nocionin "**Ejam**" që në kuptimin tekstual donë të thotë `ditë`. Pra nga kjo nënkuptohet se besimtarët islamë janë të detyruar të përkujtojnë ditët në të cilat kanë ndodhur ngjarje të mëdha dhe të rëndësishme për ta. Ngjashëm sqaron edhe Imam Ibni Xherir Et-Taberiu në tefsirin e tij.

Ato ngjarje janë të shumta në jetën e Pejgamberit alejhi`s-selam, siç janë ngjarja e fillimit të zbritjes së Kur'anit, Israsë dhe Miraxhit, hixhreti, nata e Kadrit etj, por ajo që është më e rëndësishmja dhe kryesorja e tërë këtyre ngjarjeve, është lindja e Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem sepse pa lindjen e tij, nuk do të kishin ndodhur asnjëra nga këto që i përmendëm. Meqë lindja e Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem është nga begatitë më madhështore për *Ummetin* islam, atëherë në këtë ajet gjendet imperativi që t`i përkujtojmë njerëzit me begatitë e Allahut dhe me mëshirën e Tij, ku nënvizohet qartë se manifestimi i mevludit përfshihet brenda këtij imperativi.

Ajet tjetër, i cili kërkon që ne të flasim dhe të shfaqim begatitë e Allahut ndaj nesh, është ajeti i 11 i sures Duha, ku Allahu xhel-le sha`nuhu thotë: "**VE EMMA BI NI`METI RABBIKE FE HADDITH", "Dhe me të mirat që të dha Zoti yt trego"** pra, fol dhe trego për dhuntitë e Allahut xhel-le sha`nuhu! A mund dikush të mohoj se nga dhuntitë më madhore është lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

Ajeti tjetër, është në suren 15 të sures Merjem, ku Allahu xhel-le sha`nuhu e përmend ngjarjen e lindjes së Jahjasë a.s. ku Allahu xhel-le sha`nuhu tregon se ajo ditë është paqe, siç thotë në ajet: “**VE SELAMUN ALEJHI JAUME VULIDE VE JAUME JEMUTU VE JAUME JUB`ATHU HAJJA”. “Dhe selam atij ditën kur u lind, ditën kur vdes dhe ditën kur do të ringjallet”.**

Kurse në ajetin 33, të po kësaj sure, Allahu xhel-le sha`nuhu tregon fjalët që ka thënë Isai a.s. se paqja dhe shpëtimi i Zotit, është në ditën e lindjes së tij, ku thotë në ajet: “**VES-SELAMU ALEJJE JAUME VULID-TU VE JAUME EMUTU VE JAUME UB`ATHU HAJJA” “Shpëtimi dhe paqja prej Allahut vijnë ditën që jam lindur, ditën që do të vdes dhe ditën kur do të ringjallem përsëri”.**

Pra, në këto dy ajete, shohim se Allahu xhel-le sha`nuhu tregon që kur janë lindur këta dy pejgamberë, ka qenë ditë paqeje dhe shpëtimi, e përse të mos jetë kjo edhe me të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili është më i dalluari i Pejgamberëve? Po ashtu, në këto ajete përmendet bashkë se janë paqe edhe dita e lindjes edhe e vdekjes, ku dihet se lindja dhe vdekja e Pejgamberit

tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë mu në 12 *Rebiul Evvel*?!

Gjithashtu, nga ajeti tjetër që do të sjellim në vijim, do të shohim se ngjarjet historike, mund të jenë festë për ne, duke u bazuar në ajetin 114 të sures Maide, ku Allahu xhel-le sha`nuhu tregon për Isain a.s.: "**KALE ISA`BNU MERJEME ALLAHUMME RABBENA ENZIL ALEJNA MAIDETEN`MINES-SEMAI TEKUNU LENA IJDEL LI EVVELINA VE AHIRINA VE AJETE`M-MINKE...", "Isai i biri i Merjemes, tha: "O Allah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, që të jetë FESTË për ne dhe për ata pas nesh, që të jetë argument prej Teje..".** Shohim se zbritja e sofrës si mrekulli për Isaun a.s. në atë ditë që ndodhi kjo ngjarje e pazakontë, u caktua si festë për ata dhe për ata që vijnë pas tyre, e pasi kjo ngjarje nga jeta e Isait a.s. duhet të jetë festë, atëherë përse lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nuk lejohet të jetë festë?

Apo të gjitha ngjarjet tjera janë më të rëndësishme sesa lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ose mos vallë kjo është një tendencë për të larguar nga skena e përditshme e myslimanit jetën e

mësuesit të njerëzisë, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe të harrohet kjo ditë sikur nuk ka asnjë rëndësi për ne?!

Po ashtu, në hadithin që e përcjell Ibn Abbasi r.a. ku tregohet se kur erdhi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine, pa se jehudët agjërojnë në ditën e Ashurasë, dhe ai u tha: "*Çka është kjo?*, ata thanë: "Kjo është ditë e mbarë, në këtë ditë Zoti i shpëtoi Beni Israilët (pra, popullin e Musës a.s.) nga armiku i tyre (Firaoni, mbreti i Egjiptit), e këtë ditë agjëroi edhe Musa a.s.". E Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: "*Unë jam më afër me Musaun a.s. sesa ju"* dhe ai agjëroi këtë ditë dhe urdhëroi të agjërohet".[3]

Pasi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e dalloi me agjërim ditën e shpëtimit të Musaut a.s. dhe Beni Israilëve, atëherë çka ka të keqe që ne të dallojmë lindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, me agjërim apo manifestim?!

---

[3] Buhariu, "Sahih", kitab Saum, bab 69, nr.2004; Muslimi, "Sahih", kitab Saum, bab 19, nr.1130;

Edhe Zoti në Kur`an, na bëri rituale të shumta si përkujtim i Pejgamberëve të mëhershëm, siç është Ibrahimi a.s. dhe kjo më qartë ilustrohet në ajetin Kuranorë ku në ajetin 125 të sures Bekare thotë: **“VE IDH XHEALNE`L-BEJTE METHABETE`L-LIN-NASI VE EMNEN VE`T-TEHIDHU MIN MEKAMI IBRAHIME MUSAL-LA...” - “Dhe kur shtëpinë (Qabenë) e bëmë vend kthim dhe vend sigurie për njerëzit, (u thamë) vendin ku qëndroi Ibrahimi pranonie për vendfalje!”.**

Ngjashëm, është edhe therja e kurbaneve, që është një përkujtim i sakrificës së bijve të Ademit a.s. dhe provimin e Ibrahimit a.s. që të ther birin e vet, Ismailin a.s. Pra, në haxh të gjitha ritualet përpos që janë adhurim, janë edhe përkujtim për ngjarje të mëhershme.

Një argument tjetër se lejohet të veçohen ndodhi të veçanta nga historia jonë e bekuar, është transmetimi Enes b. Malikut r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Më erdhi (natën e Miraxhit) me një kafshë.. me të cilën udhëtova, ndërsa me mua ishte Xhibrili a.s. dhe pasi arritëm në një vend, Xhibrili më tha: “Zbrit dhe falu”. E unë u fala, e ai*

*më tha: "A e dinë se ku je falur?" Je falur në Bejtul-Lahm, në vendin ku ka lindur Isau a.s...".*[4]

Si dhe agjërimi i tij ditën e Hënë, i cili e ka pasur një traditë të zakonshme të agjërimit këtë ditë, ku transmeton Ebu Katade el-Ensariu r.a. se e kanë pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për agjërimin e ditës së Hënë, e ai ka thënë: "***FIHI VULIDTU VE FIHI UNZILE ALEJJE"*** – *"Në atë ditë jam lindur dhe në atë ditë më ka filluar shpallja".*[5]

Nëse Pejgamberi i Allahut e ka celebruar dhe i ka dhënë rëndësi ditëlindjes së tij, kurse atij i janë falur mëkatet, a nuk është edhe më prioritare që ne, të cilët jemi të varur nga mëshira e Allahut, t`a celebrojmë ditën kur Allahu xhel-le sha`nuhu na dhuroi udhëzimin e Tij, në ditën kur na dhuroi mësuesin i cili na mëson rrugën për në Xhenet, në ditën kur na dha ndërmjetësuesin, nxjerrësin nga vuajtjet e xhehenemit?!

---

[4] Nesaiu, "Sunen", kitab Salat, bab 1, nr.451;

[5] Muslimi, "Sahih", kitab Saum, bab 36, nr.1162;

Po ashtu, Xhumaja ka ngelur festë shkaku i krijimit të Ademit a.s. Pra, përse të mos dallohet edhe lindja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?! Thotë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Dita më e mirë që ka lindur dielli, është dita e Xhuma, në të është krijuar Ademi a.s., në atë ditë ka hyrë në Xhenet dhe atë ditë është nxjerrë prej aty..."*.[6]

Hadith tjetër, ku vërtetohet dallimi i ditëve të caktuara nga ana e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, është transmetimi i Enes b. Malikut r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka therë dy kurbane pas shpalljes, ka thirr njerëzit dhe bëri ushqim dhe shpërndau ushqimin".[7]

Disa thonë se kjo ka qenë akika, të cilën e ka therur për vete. Por, siç sqaron edhe muhadithi i njohur, Xhelaludin es-Sujuti, i cili për këtë hadith, thotë se Abdul-Mutalibi e kishte bërë akikën për profetin,[8]

---

[6] Ebu Davud, "Sunen", kitab Salat, bab 200, nr.1047;

[7] Bejhekiu, "Sunen`ul-Kubra", vëll.9, fq.300, nr.43;

[8] Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.3, fq.389; Tirmidhiu, "Sunen", nr.1528, tregohet në këto burime se atij i ishte bërë një herë akika, andaj kjo që përmendet te Bejhakiu, nuk është akika, por festim për ditëlindjen e tij, këtë e cek

shtatë ditë pas lindjes së tij dhe akika, siç dihet kryhet vetëm një herë dhe nuk është e lejuar të përsëritet një akt sheriatik që tashmë është kryer. Imam Sujutiu deklaron se arsyeja për sakrificën e kafshëve është një akt falënderimi dhe përkujtimi nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për lindjen e tij. Dhe Sujuti thotë se ky hadith është një tjetër bazë për festimin e Mevludit.

Imam Sujutiu përfundon se është mustehab (e pëlqyeshme) për ne që të festojmë mevludin në tubim (bashkërisht) pasi që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem sakrifikoi kafshë dhe shpërndau ushqimin, prandaj edhe ne duhet të bëjmë tubime dhe të shpërndajmë ushqime dhe të gëzohemi në mënyrë të mirë. Këtë e shënon imam Sujuti në "Husnul Maksid fî `Amel-il meulid", fq.64-66.

Buhariu në librin e vet, përmend transmetimin ku tregohet se Ebu Leheb-it ditën e Hënë i lehtësohet dënimi në Xhehenem, shkaku se atë ditë që ka lindur Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ai nga

---

Sujuti gjersa e shpjegon këtë hadith që gjendet tek Tirmidhiu shih: "Hasen el-Maksid fi amelil Meulid", fq.64-65;

gëzimi e ka liruar robëreshën e tij, Thuvejben.[9] Pra, nëse për shkak të manifestimit të gëzimit për lindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem Allahu xhel-le sha`nuhu ia lehtësoi dënimin një jomyslimani dhe armikut më të madh të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, atëherë çka mund të thuhet për gëzimin dhe harenë që e manifeston një besimtarë mysliman me rastin e lindjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

Gjithashtu, vlen të përmendet, se ne festojmë një javorin e lindjes së fëmijës sonë, duke i prerë akika në ditën e shtatë, e përse lejohet të festohet javori i lindjes së fëmijës sonë, kurse t`a ndalojmë lindjen e vulës së Pejgamberisë?!

Njashtu, dua t`i përkujtojë lexuesit, se ky mevlud, është vetëm një poezi e cila i kushtohet lindjes dhe jetës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem! E përse dikush t`a kundërshtoj poezinë, kur vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka pëlqyer poezinë?! Këtë e dëshmojnë raste të shumta

---

[9] Buhariu, “Sahih”, kitab Nikah, bab 21, nr.5101; Abdurrezaku, “El-Musannef”, vëll.7, fq.477-478, nr.13.955, mektebetu`l-islamije, botimi i dytë, 1983;

në jetën e tij si dhe shokët e vet e kanë përcjellë në mënyrë të besueshme.

Transmeton Ubej b. Ka`bi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Vërtetë, që disa poezi përmbajnë urtësi”.*[10] Ndërsa imam Buhariu në hadithin që vijon pas këtij që shënuam më lartë, shënon një poezi që vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka kënduar.

Po ashtu nga imam Buhariu është shënuar hadithi, ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë*: “Poezia është një gjë, që të bukurën e bën më të bukur dhe të keqen e bën më të keqe”.*

Duhet të kemi parasysh se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte poetët e vet. Ibni Kajim el-Xheuzi në librin e tij “Zadul Mead”, në vëllimin e parë, fq.104, tregon emrat e poetëve që kanë recituar poezi në prezencë të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, prej tyre ishin Ka`b ibni Maliku,

[10] Buhariu, “Sahih”, kitab Edeb, bab 90, nr.6145; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab Edeb, bab 87, nr.5010; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Edeb, bab 41, nr.3755; Ahmedi, “Musned”, nr.21.213;

Abdullah ibni Revaha dhe Hasan b. Thabiti Allahu qoftë i kënaqur me ta.

Po ashtu, nga poetët e tij, ishin edhe Ka`b b. Zuhejri, i cili thuri poezinë e famshme, e cila u quajt, *Kasidetu Burde*, pasi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nga fakti që e pëlqeu shumë atë poezi, ia dhuroi *Burden* e vet.

Gjithashtu, shënohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e dëgjonte Hasan bin Thabitin r.a. dhe një herë tha: *“Fjalët e Hasanit janë më të rënda se plaga e shigjetës për qafirat”.* Në lidhje me këtë hadith në një transmetim të Buhariut thuhet: *“All-llahu xhel-le sha`nuhu e ka forcuar Hassan bin Thabitin me Xhebrailin a.s. për të mbrojtur dhe lavdëruar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe për të poshtëruar pabesimtarët”.*[11]

Gjithashtu, përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte caktuar një minber në xhami Hasan b. Thabitit që të lexoj poezi për t`a mbrojtur

---

[11] Buhariu, “Sahih”, kitab Salat, bab Esh-Shi`ri fi`l-mesxhid (68), nr.453, Muslimi, “Sahih”, kitab Fadail`us-Sahabe, bab 34, nr.2485-2486;

atë nga poetët e mushrikëve dhe e nxitte duke i thënë se Xhibrili a.s. është në ndihmë të tij”.[12]

Umeri r.a. deshi t`a ndalojë Hasan b. Thabitin r.a. që të recitoj poezi në xhami, porse ai i tha se unë kam recituar në xhami në prezencën e atij i cili ishte më i mirë se ti (pra, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem).[13]

Transmeton Seleme b. Ekvei r.a. i cili thotë: “U nisëm bashkë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për në Hajber, duke udhëtuar natën. Ndërkohë, dikush nga grupi i tha Amirit: “O Amir! A nuk reciton të dëgjojmë ndonjë nga poezitë e tua?” Amiri ishte poet dhe ngiste devenë! Kështu, ai zbriti dhe filloi t`u recitoi njerëzve poezi që shkonte njësh me ritmin e gjurmëve të deveve. Pasi recitoi poezinë, i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Kush është ky poet që nget deve?”* I thanë që është Amir b. Ekvei! Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: “*Allahu e mëshiroftë”.*[14]

---

[12] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab Edeb, bab 87, nr.5015 dhe Taberani, “Mu`xhemu`l-Eusat”, 6/238, nr.6287;
[13] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab Edeb, bab 87, nr.5013;
[14] Buhariu, “Sahih”, kitab Megazi, bab 38, nr.4196; Muslimi, “Sahih”, kitab Xhihad, bab 43, nr.1802;

Kurse Ebu Seleme b. Abdur-Rahmani, kur i përshkruan sahabët, thotë: “Sahabët nuk ishin as asket e as të përgjumur. Ata e kishin traditë të recitojnë poezi në tubimet e tyre si dhe i përmendnin çështjet e xhahilijetit...”.[15]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se një herë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Vëllai yt (Abdullah b. Revaha) nuk flet fjalë të pahijshme kur thotë:*

*“Mes nesh është i Dërguari i Allahut*
*Na lexon Librin e Tij*
*Kur çelet dita e hapur në agim me ndriçimin e vet*
*Ai na tregoi udhëzimin me të,*
*Pasi ishim të verbër*
*Zemrat tona të bindura thellë se,*
*Çfarë tha është e vërteta*
*Kalon natën dhe trupi nuk i prek shtratin*
*Kur paganët në gjumin e tyre të thellë mbyten”.*[16]

Transmeton Enes b. Maliku r.a. se Ensarët thanë:

---

15 Buhariu, “Edebu`l-Mufred”, fq.193, nr.555, Dëshmia, Shkup, 2010;
16 Sahih Buhariu, kitab tehexhud, nr.1155;

*Ne jemi Ensarët që ia kemi dhënë besën Muhamedit*
*Për xhihad derisa të jemi gjallë*

Atëherë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha:

*Allahumme innel hajre, hajrel ahireh*
*Fagfir li ensari vel muhaxhireh*

*"O Allahu im, më e mira, është e mira e botës tjetër, andaj fali Ensarët dhe Muhaxhirët".*[17]

Transmetohet se Abasi, xhaxhai i Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem pasi që ishte kthyer nga beteja e Tebukit i kishte thënë: "O i Dërguari i All-llahut, vërtetë kam dëshirë të të lavdërojë!" Pejgamberi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Thuaj, të lumtë goja",* e Abasi tha:

*"Kur linde ti, shkrepi toka*
*Me nurin tënd u ndriçuan horizontet*

[17] Buhariu, "Sahih", kitab Salat, bab 47, nr.428; Muslimi, "Sahih", kitab Mesaxhid, bab 1, nr.524; Ebu Davud, "Sunen", kitab Salat, bab 12, nr.453; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mesaxhid, nr.742; Ahmedi, "Musned", 10/379, nr.12.117;

*Me atë ndriçim ne*
*Rrugës së drejtë po ecim”.*

Dhe këtë e ka bërë në xhami, në prezencën e 3000 sahabëve siç thotë Ibni Haxheri në “El-Isabe” ku në çdo varg të poezisë së tij, e ka përmendur lindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe këtë e shënon Hakimi në “El Mustedrek”, Taberani, në “Mu`xhem`ul-Kebir”, Hajthemiu në “Mexhme`uz Zevaid”, Dhehebiu në “Sijeru Alam en Nubela”, Ebu Nuajmi në “Hiljetul Evlija”, Ibni Abdul Berri, në “El Istiab”, Ibni Haxheri në “El Isabe fi Temjizi Sahabe”, Sujuti në “Saaisul Kubra”, Ibni Kudame, në “El Mugni”, Ibni Kethiri, në “El Bidaje ve Nihaje” dhe Kurtubiu në “Xhamiul Ahkam`il-Kuran”. Ibni Haxheri thotë se hadithi është Hasen.

**Një ndër pretendimet e atyre që e kritikojnë mevludin, thonë se në mevludin e hoxhës Tahir Popova, ka gabime të shumta dhe nuk është adekuat për të lavdëruar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem!!**

Por, e para, mevludi nuk është libër i akides që t`a marrësh dhe të e komentosh fjalë për fjalë, porse është poezi, andaj, nuk vendohen në të njëjtën

peshojë, po ashtu, ai mevlud është i shkruar nga një njeri, që është normal të ketë ndonjë lëshim sepse çdo njeri është gabimtar dhe nuk mund të ketë libër të përsosur përpos Kur`anit. Po ashtu, duhet të kemi parasysh, se libri i hoxhës Tahir Popova, nuk është i vetmi mevlud në gjuhën shqipe, por ka mbi 20-të mevlude dhe jo vetëm në gjuhën shqipe, por edhe në shumë gjuhë botërore. Nëse e keni problem autorin, atëherë mundet të merrni një tjetër dhe të e lexoni. Ose mundet që të merrni t`a shkruani një tjetër duke shmangur gabimet e mundshme.

**Një pretendim i radhës që haset shpesh nga disa që e kundërshtojnë mevludin, është se brenda ceremonisë dhe leximit të saj, njerëzit çohen në këmbë dhe ka raste kur përzihen burra dhe gra, andaj nuk e lejojmë organizimin e tillë?!**

Sa i përket ngritjes në këmbë, është një traditë të cilën e kanë ndërfutur individë, e jo që është pjesë e ceremonisë së mevludit, nga shkaku se një numër i madh i hoxhallarëve nuk e praktikojnë fare ngritjen në këmbë, sidomos në ditë të sodit, rrallë gjen prej tyre që çohen në këmbë, kurse kjo te popullata nuk has në ndonjë vështirësi, pasi nëse imami ju thotë të çohen ata çohen, e nëse u thotë të rinë ulur, ata rinë

ulur, pra, nuk është diçka që has në rezistencë dhe kundërshtim. Kurse, sa i përket pretendimit se në të ka përzierje të grave me burrat, këtë deri sot askund nuk e kemi hasur, por është thjeshtë një pretendim i kotë, e nëse dikush e vepron, ajo është prej injorancës, sepse veprimet e disa njerëzve të caktuar, nuk përfaqësojnë mendimin dominues dhe të shumicës.

**Një nga pretendimet tjera, është se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem askund nuk ka urdhëruar që të festohet Mevludi i tij?!**

Porse duhet të kemi parasysh se edhe e kundërta është evidente, ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem askund nuk e ka ndaluar, andaj në sheriat për të ndaluar diçka, duhet të kesh argument të prerë, kurse në këtë rast, nuk ka ndonjë argument tekstual që ndalon festimin dhe manifestimin e gëzimit për raste të caktuara. Në Usuli Fikh ekziston një rregull, ku thuhet se çdo gjë në esencë është e lejuar, gjersa nuk ka tekst të drejtpërdrejt që e ndalon. Për të shpallur diçka haram, duhet të ketë tekst të drejtpërdrejt që e ndalon një veprim të caktuar. Si dhe gjërat për të cilat ka heshtur Allahu xhel-le sha`nuhu janë të falura.

Transmeton Selman El-Farisiju r.a. se dikush e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për disa lloje të bukës, e ai tha: "*Hallall është ajo të cilën Allahu e bëri hallall në Librin e Tij, kurse haram është ajo të cilën Allahu e bëri haram në Librin e Tij, kurse për atë të cilën ka heshtur, ajo është prej atyre gjërave të cilat janë të falura".*[18]

Pra, nëse dikush thotë se nuk ka ajet dhe hadith se lejohet festimi i mevludit, atëherë duhet pasur parasysh se nuk ka as ajet dhe hadith për ndalimin e festimit të tij. E pasi një gjë e tillë është e heshtur dhe pa përmendur në tekstet e sheriatit, atëherë nuk ka nevojë të ngrihet në nivel diskutimi.

Përse nuk kritikohet shkrimi nëpër libra i *Sires* (jetëpërshkrimit të jetës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem), apo *Shemail* (dukja fizike e tij), apo *Megazi* (që janë betejat e tij), por vetëm Mevludet, kurse të gjitha janë me një qëllim, të

[18] Tirmidhi, "Sunen", kitab Libas, bab 6, nr.1732 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 60, nr.3367;

mbrohet biografia e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ajo t`u përcillet brezave të ardhshëm.

Tirmidhiu në Sunenin e tij, në kapitullin Menakib, emërton një titull me emrin `Ma xha fi miladi Nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem`  e pasi është e lejuar që një titulli t`i jepet emri `Lindja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem`, përse nuk lejohet t`i jepet një tubimi në ndonjë vend emri Mevlid?!

**Dikush tha merre Sahih-un e Buhari-ut, dhe gjeje se ku shkruan festimi i lindjes së Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?**

Por, ne u themi: `Merre Sahihun e Buhariut, dhe gjeje se ku shkruan në atë libër Buhari? Nëse largojmë kopertinat e Sahih-ut, brenda gjen vetëm hadithet e tij, e askund emrin Buhari`, kështu, edhe në termin Mevlud, nëse dikush e mohon titullin, dhe shikon brenda saj se çka veprohet, do te gjesh vetëm se jetën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem!"

Në anën tjetër, tërë këtë e përforcon edhe thënia e Abdullah b. Mes'udit r.a. ku thotë: "Atë që muslimanët e shohin se është vepër e mirë, që duhet të bëhet dhe All-llahu xh.sh e konsideron si të mirë.

Atë që muslimanët e shohin si të keqe, që duhet të mos veprohet dhe All-llahu xhel-le sha`nuhu e konsideron si të keqe”. Këtë e përcjell Ahmedi, në “Musned”.

Ky qëndrim gjithashtu është i bazuar në hadithe të të Dërguarit të Allahut, si p.sh. hadithi që e transmeton Xherir b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e vë në praktikë një adet të mirë, i takon shpërblimi për të dhe shpërblimi i atij që vepron sipas tij. E kush e vë në praktikë një adet të keq, i takon për të dënimi si dhe dënimi i atij që vepron sipas tij...”*[19]

Po ashtu tregon Aishja r.a.h. se sahabët mblidheshin dhe festonin në xhami, ku vinin edhe sahabët nga Habeshi, me instrumentet e tyre vallëzonin në xhami për çdo vit,[20] ndërsa Ibni Haxheri në koment të këtij hadithi, thotë se ky ishte festimi i ardhjes së

---

[19] Muslimi, “Sahih”, kitab Zekat, bab 20, nr.1017; Tirmidhi, “Sunen”, kitab Ilm, bab 15, nr.2684 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Suneh, bab 14, nr.203; Nesaiu, “Sunen”, kitab Zekat, bab 64, nr.2555; Ahmedi, “Musned”, nr.19.177;

[20] Buhariu, “Sahih”, kitab Salat, bab 69, nr.454; Muslimi, “Sahih”, kitab Salatu`l-Idejn, bab 4, nr.892;

Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine”, pra festimi vjetor ishte në traditën e sahabëve.

E në cilën ditë erdhi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine? Ibni Haxher el-Askalani në “Fet`hu`l-Bari”, vëll.2, fq.443-444 thotë se arritja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndodhi më 12 *Rebiul Evel*, dita e lindjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem”. Dhe thotë se ata vinin çdo vit dhe bëhej një tubim i sahabëve në xhami dhe jashtë saj, kurse fëmijët mblidheshin dhe luanin, e ky ishte një festival për ardhjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem”.

Muhamed Gazaliu, në “Fikhu Sira”, fq.210, tregon se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur erdhi në Medine sahabët kishin dalë t`a presin në rrugë, e kjo ka ndodhur më 12 Rebiul Evel të vitit të 13 të shpalljes. Atë ditë ka pasur festim dhe gëzim të madh.

Ata me këtë rast, kanë luajtur dhe festuar brenda në xhami. Tek Ibni Hibani në “Sahih”, vëll.8, nr.5876, transmeton Aishja r.a.h. se kur vinin Habeshitë te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, çoheshin

dhe vallëzonin (luanin) në xhami, kurse ai më mbulonte mua me teshën e tij, gjersa unë i shikoja se si luajnë derisa mërzitesha, ndërsa Ebu Hurejre r.a. tregon se Umeri r.a. deshi t`i nxjerr prej xhamie, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e lejoi.[21]

Imam Ahmedi përcjell nga Ismaili, ky nga Ejjubi, e ky nga Muhamed b. Sirini i cili ka thënë: “Ensarët ishin njoftuar për ardhjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine dhe kishin thënë: “Sikur të merreshim vesh rreth një dite në të cilën do të tuboheshim dhe të përmendim këtë ditë në të cilën Zoti na dha këtë begati” dhe kishin thënë që kjo ditë të jetë dita e shtunë. Ata thanë: “Nuk do të tubohemi me jehudët me një ditë”. Pastaj thanë: “Në ditën e diell”. Përsëri thanë: “Nuk do të tubohemi me krishterët në ditën e tyre”. Pastaj thanë: “Të premten”. Këta u tubuan në shtëpinë e Ebu Umame

[21] Albani, thotë se ky hadith është Sahih në “Talikatu`l Hisan ala Sahih Ibni Hiban”, vëll.8, fq.314, nr.5846, Daru Bavezir, Rijad, botimi i parë, 2003;

Esed b. Zurares dhe ai theri një dele e cila u mjaftoi atyre”.[22]

Po ashtu, ndër treguesit më të qartë se sahabët e kanë përkujtuar lindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, është hadithi që e transmeton Muaviu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem takoi disa shokë të tij të cilët qëndronin në rreth (hallkë) dhe u tha: “*Përse jeni ulur?”* Ata thanë: “Jemi tubuar që t`a lusim Allahun dhe t`a falënderojmë Atë që na udhëzoi në fenë e Tij dhe na bekoi me ty”. Ai tha: “*Për Allahun, a vetëm për këtë jeni tubuar?”* Ata thanë: “Po vallahi, vetëm për këtë jemi tubuar”. Ai tha: “*Nuk ju bëra të betoheni për shkak të ndonjë dyshimi, porse më erdhi Xhibrili a.s. dhe më lajmëroi se Allahu xhel-le sha`nuhu krenohet me ju para melekëve”.*[23]

---

[22] Abdurrezaku, “Musannef”, 3/159, nr.5144; Hafidh Ibni Haxheri thotë se hadithi është i besueshëm – shih “Fet`hu`l-Bari”, 2/449;

[23] Nesaiu, “Sunen”, kitab Adabu`l-Kada, bab 37, nr.5428; Albani në “Sahih Sunen Nesai”, vëll.3, fq.451, nr.5441, Rijad, botimi i parë, 1998, thotë se hadithi është Sahih;

Pra, shohim se sahabët janë tubuar në hallka dhe kanë përkujtuar lindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

**Disa thonë se Mevludin e lejojnë dhe veprojnë vetëm hoxhallarët interesxhinj, të cilët shikojnë të plaçkitin popullatën?!**

Në vijim do të përmendim emrat e dijetarëve botërorë, si në të kaluarën ashtu edhe sot, të cilët e kanë lejuar Mevludin, për t`a kuptuar se mevludin nuk e kanë lejuar vetëm hoxhallarët e trojeve tona apo hoxhallarët turq, por këtë praktikë e lejuan dijetarë të shumtë të *ummetit* tonë.

Prej tyre, tabiini i famshëm, Hasan el-Basriu, i cili ka thënë: “Sikur unë të kisha në pronësi një kodër sa kodra e Uhudit me ari, do ta kisha shpërndarë për lindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem”.[24]

Imam Shejbani r.a. i cili ishte një prej nxënësve më të mëdhenj të Imam Ebu Hanifes r.a., raporton një ngjarje të veçantë në raport me Mevludin: `Abdullah

---

[24] Ibni Haxher el-Hajthemi, “En`-Ni`metu`l-Kubra ale`l-alemi”, fq.8, Isik Kitabevi, Istanbul, Turqi, 1977;

bin Mubareku r.a. thotë: “Imam Ebu Hanife vizitoi Medinen, ishte 12-ti i Rabiul Evelit, dhe e pash Imam Ebu Hanifen duke shpërndarë pije freskuese fëmijëve të Medines dhe u thoshte që të gëzohen sepse është dita që Resulullahu sal-lallahu alejhi ve sel-lem na është dërguar”.[25]

Ibni Haxher el-Hajthemiu thotë: “Imam Ebu Shame, mësuesi i imam Neveviut thotë: “Risia më e mirë të cilën e performojnë njerëzit në ditët e sodit, është veprimi që bëhet për çdo vit për hir të lindjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kjo ngërthen në vete shpërndarjen e sadakasë, veprimin e të mirës, të bukurës dhe gëzimit. Të gjitha këto që u përmendën më lartë, ua hap zemrën të varfërve për dashuri dhe respekt ndaj Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kjo është po ashtu, një falënderim ndaj Allahut për krijimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe dërgimit të tij si mëshirë për botët”.[26]

---

[25] Imam Shejbani, “Hada’ik`ul-Enuar”, vëll.1, fq.130;

[26] Ibni Haxher el-Hajthemiu, “Fet`hu`l-Mubin bi sherhi`l-Erbein”, fq.224, Daru`l-Minhaxh, Bejrut, botimi i parë, 2008;

Mos harrojmë se poezitë për jetën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kanë ekzistuar që në periudhën e gjeneratave të para dhe që atëherë janë thurur fjalë miradije për të.

Prej tyre, që kanë folur me fjalë miradije, janë edhe Xhunejd el-Bagdadi, Hafidhi i famshëm i hadithit dhe mufesiri i njohur, Xhelaludin Sujuti, i cili e ka mbrojtur shumë teorinë e mevludit, Ebu Shameh, mësuesi i imam Neveviut, dijetari i madh i hadithit, i cili ka arritur shkallën më të lartë në hadith, Ibni Haxher el-Askalani, i cili e ka lavdëruar dhe ka sjellë shumë hadithe për të mbështetur mevludin, Hafidh Ibni Kethiri, Ibni Dihje, Ibni Haxher el-Hajthemiu, Hafidhi i Hadithit Hafidh Zejnudin Irakiu, komentuesi i Sahihut të Buhariut imam Kastalani, Ibni Ijadi, imam Shevkani, Ibni Betuta, Ebu Nuajm el-Asbahani, imam Kutbudin el-Hanefiu, Shah Velijullah Dehleviu, mulla Ali el-Kariu, muhadithi Abdul-Hajj el-Lakneviu, mufesiri Alusi, Sehaviu, Muteveli Sha`ravi, Hamid el-Kishk dhe shumë dijetarë gjatë të gjithë historisë, që nuk na premton koha t`i përmbledhim të gjithë.

Njashtu, Ibni Tejmije, një dijetar i medhhebit Hanbeli, i cili vdiq në vitin 728 hixhrij, në librin

"Iktidaa Es-Sirata`l-Mustekim", libri u botua nga *Daru`l-Fikr*, Bejrut, në vitin 1421 hixhrij, në faqen 269 shkruan, si vijon: “Mevludi që respektohet dhe konsiderohet festë, që disa njerëz janë duke e bërë, kjo vepër ka shpërblim shumë të madh, për qëllimin e mirë të tyre, që e bëjnë, për të nderuar dhe respektuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem”.[27]

Pra, shohim se dijetarë botërorë dhe eminent e kanë përkrahur mevludin, e si marrin guxim të thonë se këtë e praktikojnë bidatxhinjtë dhe interesxhinjtë?

Disa myfti të Saudi Arabisë, kanë dhënë fetva se ndalohet kremtimi i Mevludit, kurse nga ana tjetër, kanë dhënë fetva, se është e lejuar kremtimi i javës së Abdul-Vehabit, apo ditës kombëtare të Saudi Arabisë më 23 Shtatorë. Duke mos harruar të potencojmë, se gjatë vitit 2013, në ditën kombëtare të Saudi Arabisë, me rastin e 83 vjetorit të shtetit Saudit, është përgatitur një tortë gjigante në Xhide, e cila edhe hyri në librin e rekordeve të Ginisit (Guinness), me një gjatësi prej 12 m dhe gjerësi prej

[27] Ibni Tejmije, “Pasimi i rrugës së drejtë”, 2/141, Klubi Studentor, Shkup;

9 m, kurse peshonte 3 tonë, gjersa në sipërfaqen e saj ishte i vizatuar flamuri i Saudisë dhe fotografia e mbretit Abdulaziz.

Vallë, pse kur festohet në atë shtet formimi i shtetit të Saudisë apo lindja e Abdul-Vehabit, asnjë mufti nuk reagon, porse janë të shpejtë kur bëhet fjalë për ditëlindjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

Gjithashtu, aspak nuk kundërshtohet festivali i organizuar nga garda nacionale e Saudi Arabisë, që mbahet në Xhenadrije afër Rijadit, festival i cili organizohet për çdo vit që nga viti 1985, ku tubohen burra dhe gra dhe performojnë këngë, vallëzime, gara, etj. edhe ndaj këtij organizimi në nivel shtetërorë, mbretëron heshtje dhe nuk dëgjohen zërat e atyre që mbajnë fjalime, kurse vetëm ndaj mevludit ka fjalime dhe fetva të ashpra!!

Po ashtu, shteti i Saudi Arabisë më 14 Nëntor të vitit 2005, e Hënë, siç shkruan Gazeta "Er-Rai el-Am", fq.56, se kur ka ardhur në Saudi Arabi Kondoliza Rajs (Condoleezza Rice), ministreshë e punëve të jashtme të Sh.B.A.-së, mbretëria e Saudi Arabisë i ka përgatitur një tortë për hir të 51 vjetorit të saj për

t`ia festuar ditëlindjen asaj, ku edhe mbreti Saud el-Fejsal i ka uruar ditëlindjen.

Pra, shohim se ata lejojnë edhe festimin e ditëlindjes së një personi pabesimtarë, porse asnjëherë nuk e miratuan ditëlindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem!

Por, nëse shtetet siç janë Saudia dhe Katari, e ndalojnë manifestimin zyrtar të lindjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nuk duhet të harrojmë se në shumë shtete tjera si në Turqi, Indonezi, Malajzi, Indi, Pakistan, Afganistan, Egjipt, Siri, Jordan, shtetet Ballkanike dhe shumë vende tjera, ajo manifestohet zyrtarisht. Kjo traditë e manifestimit zyrtar në shtet si ditë feste, është shpallur që nga Perandoria Osmane në vitin 1588. Pasi shumica e myslimanëve në botë e manifestojnë këtë ditë, atëherë duhet të kihet në konsideratë edhe mendimi i tyre. Mos e harrojmë hadithin që e transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Atë që e konsiderojnë myslimanët të mirë, ajo edhe te Allahu*

*është e mirë, e atë që e konsiderojnë myslimanët të keqe, ajo edhe te Allahu është e keqe”.*[28]

Gjithashtu transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu nuk e tubon umetin tim në humbje (dalalet)”.*[29]

Por, para së gjithash, duhet të kihet në konsideratë që mevludi është një dedikim ndaj Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem e jo të bëhet mjet për përfitime materiale dhe interesa të kësaj bote. Pasi imazhin e mevludit nuk e kanë zymtuar vetëm ata që e konsiderojnë risi, porse edhe ata të cilët e kanë glorifikuar aq shumë saqë duan t`a ngrenë në nivel të adhurimeve bazore.

---

[28] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, vëll.9, fq.118, nr.8583, mektebetu Ibni Tejmije, Kajro; Hajthemiu, “Keshfu`l-Estar an Zevaidi`l-Bezzar”, vëll.1, fq.81, nr.130, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1979; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.1, fq.375-376, Daru`l-Fikër, Bejrut, 1996; Tajalisi, “Musned”, vëll.1, fq.199, nr.243, Hixhër; Begaviu, “Sherhu`s-Sunneh”, vëll.1, fq.214-215, nr.105, mektebetu`l-islamije, Bejrut, botimi i dytë, 1983;

[29] Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Fiten, bab 7, nr.2173 dhe thotë se është Garib; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Fiten, bab 8, nr.3950; Ahmedi, “Musned”, 5/145;

Po ashtu, i kanë dhënë një pasqyrë negative mevludit edhe ata të cilët e kanë bërë mjet për jetesë, duke përcaktuar çmim dhe duke shkuar në mevlud vetëm nëse paguhet, e përndryshe nuk e kishte realizuar. Mos harrojmë se një ekstrem e prodhon ekstremin tjetër.

Ne shpresojmë që jeta e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të jetë pjesë e pandashme e jetës sonë dhe të familjeve tona, si dhe të mundohemi të ngjallim mësimet e tij në shoqërinë tonë, duke përdorur të gjitha format dhe mundësitë që na kemi në dispozicion, kurse prej Allahut varet suksesi.

Subhaneke Allahumme ve bi hamdik, Eshhedu En la ilahe il-la ente, Estagfiruke ve etubu ilejk.